

# Republika e Kosovës

**Republika Kosovo-Republic of Kosovo**

*Kuvendi - Skupština – Assembly*

Legjislatura V
Sesioni pranveror

Seanca plenare e Kuvendit
S-039
Prishtinë, më 3 gusht 2015, ora 10:00

**P R O C E S V E R B A L**

I SEANCËS PLENARE TË KUVENDIT TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS,
E MBAJTUR MË 3 GUSHT 2015

Seancën e kryesoi Kadri VESELI, kryetar i Kuvendit, ndërsa i ndihmoi Xhavit HALITI, nënkryetar i Kuvendit.

* * *

Kryetari i hapi punimet e seancës plenare, të caktuar nga Kryesia e Kuvendit, në marrëveshje me kryetarët e grupeve parlamentare.

Ai procedoi me pikën e vetme të rendit të ditës:

**1. Shqyrtimi i propozim-amendamentit nr. 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, i propozuar nga Qeveria e Republikës së Kosovës**

Kryetari në fillim të shqyrtimit të kësaj pike tha se në pajtim në mbështetje të nenit 144.1 të Kushtetutës, Qeveria e Kosovës e ka riproceduar amendamentin numër 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës të proceduar në Kuvend, më 7 mars 2015, dhe të vlerësuar nga Gjykata Kushtetuese me aktgjykimin për rastin KO 026/15, datë 15 prill 2015.

Në vazhdim, për fjalë u paraqitën deputetët: Albulena Haxhiu, Fatmir Limaj, Donika Kadaj-Bujupi, Armend Zemaj, Teuta Sahatqija, Ramush Haradinaj, Visar Ymeri, Melihate Tërmkolli dhe Adem Grabovci, diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Deputeti **Glauk Konjufca** tha se Grupi Parlamentar i Lëvizjes "Vetëvendosje", mbështetur nga GP i AAK-së dhe GP "Nisma" paraqesin mocion procedural lidhur me plotësimin e rendit të

ditës së seancës plenare të datës 3 gusht 2015 të orës 10:00, nëpërmjet të cilit kërkojmë miratimin e propozim-rezolutës lidhur me krimet e kryera nga Serbia gjatë viteve 1998-1999.

Fjala e deputetit Glauk Konjufca është dhënë e plotë në transkript.

Kryetari më pas kërkoi deklarimet e kryetarëve e grupeve parlamentare lidhur me propozimin e deputetit Glauk Konjufca.

Lidhur me propozimin e deputetit Glauk Konjufca u deklaruan deputetët: Adem Grabovci, në emër të GP PDK; Teuta Sahaqija, në emër të GP LDK-së; Donika Kadaj-Bujupi, në emër të GP AAK-së; Valdete Bajrami, në emër të GP "Nisma", diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Kryetari e hodhi në votim propozimin e lartpërmendur të deputetit Glauk Konjufca.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për ------------------ 42,
Kundër ------------- 55,
Abstenime ----------- 5.

Kryetari konstatoi se Kuvendi nuk e miratoi propozimin e deputetit Glauk Konjufca për futjen në rend të ditës së seancës së sotme plenare të pikës - Shqyrtimi i propozim-rezolutës lidhur me krimet e kryera nga Serbia gjatë viteve 1998-1999.

* * *

Pastaj, kryetari i Kuvendit e ftoi kryeministrin Isa Mustafa për paraqitjen dhe arsyetimin para Kuvendit të propozim-amendamentit nr. 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, i propozuar nga Qeveria e Republikës së Kosovës.

Kryeministri **Isa Mustafa** tha se ky amendament është përkrahur nga 75 deputetë në seancën e Kuvendit, e mbajtur më 26 qershor 2015, por nuk ka arritur vota të mjaftueshme prej 2/3.

Kushtetuta e Republikës së Kosovës dhe Rregullorja e Kuvendit të Republikës së Kosovës nuk e kufizon mundësinë që Qeveria të riprocedojë me të njëjtat amendamente në Kuvendin e Republikës së Kosovës. Në rastin konkret nuk kemi asnjë pengesë kushtetuese që amendamenti të rishqyrtohet, duke pasur parasysh rëndësinë shumë më të madhe që ka aprovimi për vendin tonë.

Arsyet e riprocedimit të amendamenteve kushtetuese janë, si vijon:

Së pari, përmbushja e obligimeve të cilat i ka marrë Kosova me Ligjin për ratifikimin e letrës së Presidentes së Kosovës me baroneshën Eshton. Ne kemi për obligim t'i zbatojmë ligjet që i aprovon Kuvendi i Republikës së Kosovës dhe rrjedhimisht Kosova duhet të tregojë se është e përgjegjshme dhe e zonja t'i përmbushë zotimet e saj para komunitetit ndërkombëtar, të cilat i ka ratifikuar me ligj.

Kosova nëpërmjet aprovimit të këtyre amendamenteve demonstron në mënyrë të qartë përcaktimin e institucioneve të saj, të Kuvendit dhe Qeverisë për rendin e ligjin dhe për arritjen e standardeve të larta perëndimore të drejtësisë dhe gatishmërinë që të përballet me drejtësinë, me gjithë faktin se burimi i krimeve dhe mizorive në Kosovë ishte Serbia e Millosheviqit.

Themelimi i dhomave të veçanta është kërkesë eksplicite e partnerëve strategjikë të Kosovës, sidomos të Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe Bashkimit Evropian.

Gjatë riprocedimit të amendamenteve kushtetuese në Kuvend jemi bazuar edhe në opinionin e Gjykatës Kushtetuese, e cila me aktgjykimin e saj AGJ-788/2015 e ka deklaruar të pranueshme kërkesën e kryetarit të Kuvendit dhe ka konfirmuar se amendamenti numër 24 nuk i pakëson të drejtat dhe liritë e njeriut të përcaktuara me Kapitullin II dhe III të Kushtetutës.

Jam i bindur se Qeveria e ka respektuar tërësisht rolin dhe përgjegjësinë e Kuvendit dhe të çdo deputeti duke shprehur besimin se aprovimi i këtij amendamenti nga Kuvendi i Republikës së Kosovës, e assesi mbi bazën e Rezolutës 1244 dhe inicimin nga vendet tjera që nuk e kanë pranuar pavarësinë e Kosovës është në dobi të shtetit të Kosovës dhe të zotërimit të drejtësisë mbi çdo dyshim të mundshëm.

Riprocedimi dhe vendimi i Kuvendit përkrah amendamente kushtetuese, e ruan sovranitetin e Kosovës, sepse institucionet e Republikës së Kosovës janë ato që marrin rolin dhe përgjegjësinë për një vendim të tillë.

Do të ishte e arsyeshme që sot për ndryshimet kushtetuese të keni përkrahjen e të gjithë deputetëve të Kuvendit, të pozitës dhe opozitës, sepse ky Kuvend dhe çdo deputet veç e veç është angazhuar për drejtësi, ndërkaq drejtësia nuk ka kufij, nuk ka kas pronësi, ajo duhet të jetë e lirë, e pavarur dhe e barabartë për të gjithë.

Përkrahja e partnerëve tanë për integrime në Bashkimin Evropian për anëtarësimin në organizata ndërkombëtare, për njohjen e pavarësisë së Kosovës, për investime dhe zhvillim ekonomik, për ndërtimin dhe forcimin e shtetit ligjor ka qenë dhe mbetet e domosdoshme për Kosovën.

Ju ftoj të gjithë juve sot t'i tejkalojmë ndasitë partiake dhe politike ta tregojmë kurajën dhe guximin tonë që së bashku të marrim vendim për amendamentet e propozuara kushtetuese.

Dëshiroj t'ju njoftoj se menjëherë pas aprovimit të amendamenteve kushtetuese, Qeveria do të mblidhet për ta shqyrtuar Projektligjin për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar dhe Projektligjin për mbrojtjen juridike dhe mbështetjen financiare të personave potencialë të akuzuar në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara. Qeveria menjëherë pas kësaj do të kërkojë që sot të mbahet seancë e jashtëzakonshme e Kuvendit për t'i trajtuar edhe këto dy ligje.

Fjala e kryeministrit z. Isa Mustafa është dhënë e plotë në transkript.

Kryetari e hapi debatin në lidhje me këtë pikë të rendit të ditës.

Në lidhje me këtë çështje diskutuan edhe deputetët: Adem Grabovci, në emër të Grupit Parlamentar të PDK-së; Ismet Beqiri, në emër të Grupit Parlamentar të LDK-së; Glauk Konjufca, në emër të GP të Lëvizjes "Vetëvendosje"; Ramush Haradinaj, në emër të Grupit Parlamentar të AAK-së; Valdete Bajrami, në emër të Grupit Parlamentar "Nisma", si dhe deputetët: Adem Grabovci, Glauk Konjufca, Bekim Haxhiu, Nuredin Ibishi, Albulena Haxhiu, Time Kadrijaj, Zafir Berisha, Muhamet Mustafa, Faton Topalli, Teuta Haxhiu, Melihate Tërmkolli, Fatmir Limaj, Nait Hasani, Ismajl Kurteshi, Hatim Baxhaku, Daut Haradinaj, Haxhi Shala. Hatim Baxhaku, Pal Lekaj, Albin Kurti, Shukrije Bytyqi, Mytaher Haskuka, Bali

Muharremaj, Fisnik Ismajli, Enver Hoti, Latif Gashi, Lahi Brahimaj, Ganimete Musliu, Ramush Haradinaj, Flora Brovina, Ilir Deda, Visar Ymeri, si dhe zëvendëskryeministri, Hashim Thaçi dhe kryetari i Kuvendit Kadri Veseli, diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Në vazhdim, kryetari i njoftoi deputetët se duke u bazuar në nenin 144, paragrafi 2 i Kushtetutës së Republikës së Kosovës, çdo ndryshim do të kërkojë miratimin e 2/3-ve të të gjithë deputetëve të Kuvendit, përfshirë dhe 2/3-at e të gjithë deputetëve të Kuvendit që mbajnë vendet e rezervuara ose të garantuara për përfaqësuesit e komuniteteve, që nuk janë shumicë në Republikën e Kosovës, që do të thotë se nevojiten 80 vota "për" përfshirë këtu 14 vota të komuniteteve të tjera.

Kryetari konstatoi se të pranishëm në sallë janë 117 deputetë.

Kryetari e hodhi në votim propozim-amendamentin nr. 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, i propozuar nga Qeveria e Republikës së Kosovës.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për ----------------- 82,
Kundër -------------- 5,
Abstenime ----------- 1.

Kryetari konstatoi se Kuvendi mori këtë:

**V E N D I M**

1. Miratohet amendamenti nr. 24 në Kushtetutën e Republikës së Kosovës, i riproceduar nga Qeveria e Republikës së Kosovës.

2. Ndryshimet e Kushtetutës hyjnë në fuqi menjëherë pas miratimit të tyre në Kuvendin e Republikës së Kosovës.

Kryetari mbylli punimet e seancës së sotme në orën 19:25 minuta.

Kryetari i Kuvendit

**Kadri VESELI**

*E përgatiti:*
*Drejtoria për Çështje Plenare dhe Procedurale*